# ***MIRËNJOHJE***

Mirënjohje dhe falënderime të pafundme për Kirurgët e Artë, të cilët me sukses realizuan operimin tim,ne Spitali i përgjithshëm Ferizaj, **në Repartin e Kirurgjisë**

Mirënjohëse gjithë jetën ndaj **Dr. Arben Ademi**, i cili me përkushtimin e tij njerëzor dhe profesional më trajtoi aq dinjitetshëm, saqë u tregua madhështor për virtytet e larta njerëzore, aftësinë profesionale dhe përgjegjësinë ndaj pacientit. Zoti e çoi si shpëtimtar për mua!
Bashkë me ekipin e tij, me **Dr. Riza Idrizi**, , dhe me **Dr. Agon Bislimi**, ishin realizuesit e suksesshëm të operimit tim, falë ndihmës edhe të anasteziologut **Dr. Nijazi Vishi**, i cili bëri që mos t'i ndiej dhimbjet gjatë procedurës kirurgjike.Ata nuk i kanë bisturitë e arta, por me dijen, me aftësitë profesionale, me përgjegjësinë në punë meritojnë Kurorat e Arta si Korifenj të Shkencës së Kirurgjisë!

Po ashtu, falënderoj edhe infermierët, të cilët treguan kujdes të jashtëzakonshëm ndaj meje, duke filluar me buzëqeshjen dhe pyetjen e parë të mëngjesit nga kryeinfermierja **Behrije Halilaj-Vishi**:"Vjollca, mirëmëngjesi! Si je? Sot bëhesh edhe më mirë!", duke më dhënë kështu kurajon për përmirësimin e shëndetit tim.Për kujdesin e veçantë nga ana e **Agron Rekaj**, falënderoj atë që në çdo çast ishte përkushtues dhe këshillues, që përveç terapisë mjekësore që ma jepte, më falte dhe besim e rehati shpirtërore se do të përmirësohem shpejt. Po aq falënderuese jam edhe ndaj infermieres **Qëndresa Qalaj**, e cila si shqiponjë mantelbardhë fluturonte për shërbimet e nevojshme që kisha unë dhe pacientët e tjerë.
Falënderoj, po ashtu infermierët: **Shpend Rushiti**, për duart që më dhanë forcë të ngrihem nga shtrati për herën e parë pas operacionit; **Shukrije Kurti**, për pastrimin e kujdesshëm dhe fashimin e plagës sime; **Ramadan Zharnjani**, për dhënien e terapisë me kujdes dhe përgjegjësi profesionale; infermieren **Milikije** për kujdesin dhe butësinë e fjalëve kurajuese!

Për të shkruar për punën e kirurgëve dhe infermierëve nuk më duhej mjeshtëria groteske, mjafton ta përshkruaj punën e artë të tyre, përkushtimin dhe trajtimin e dinjitetshëm që mora nga ata gjatë qëndrimit tim treditor në spital.
Tashmë merreni si postulat të vërtetuar se ***"Madhështia hyjnore qëndron në folenë e shqiponjave shpëtimtare mantelbardhë në Repartin e Kirurgjisë së Spitalit të Përgjithshëm të Ferizajt!***
Dhe, tashmë jam e bindur se, ata e kanë në duar çelësin e suksesit, falë bashkëpunimit dhe përkushtimit të tyre me përgjegjësi ndaj pacientëve, si dhe vet profesionit.

Mirënjohje të pamasë,

**Vjollca Aliu**

# Mirënjohje e Thellë për Herojtë me Mantel të Bardhë në Spitalin e Ferizajt

**MIRËNJOHJE**

Mirënjohje dhe falënderime të pafundme për Kirurgët e Artë, të cilët me sukses realizuan operimin tim, në Spitalin e Përgjithshëm Ferizaj, në Repartin e Kirurgjisë!

Mirënjohëse gjithashtu ndaj Dr. Arben Ademi, i cili me përkushtimin e tij njerëzor dhe profesional më trajtoi aq dinjitetshëm, saqë u tregua madhështor për virtytet e larta njerëzore, aftësinë profesionale dhe përgjegjësinë ndaj pacientit. Zoti e qoftë i shpëtimtari për mua!
Sa më ke ekipin e tij, me Dr. Riza Idrizi, dhe me Dr. Agon Bislimi, ishin realizuesit e suksesshëm të operimit tim, falë ndihmës dhe të anesteziologut Dr. Nijazi Vishi, i cili bëri që mos t'i ndiej dhimbjet gjatë procedurës kirurgjike. Ata nuk i kanë bisturitë e arta, por me dijen, me aftësitë profesionale, me përgjegjësinë e punës meritojnë Kurorat e Arta si Korifenj të Shkencës së Kirurgjisë!

Po ashtu, falënderoj edhe infermierët, të cilët treguan kujdes të jashtëzakonshëm ndaj meje, duke filluar me buzëqeshjen dhe pyetjen e parë të mëngjesit nga kryeinfermierja Behrije Halilaj-Vishi: "Vjollca, mirëngjesi! Si je? Sot behesh edhe më mirë!", duke më dhënë kështu kurajon për përmirësimin e shëndetit tim. Për kujdesin e veçantë nga ana e Agron Rekaj, falënderoj atë që na çoi pas çdo detaje të përkushtues dhe këshilluese, që përveç terapisë mjekësore gjejnë edhe fjalë të qeta e rehati shpirtërore sa do të përmirësohesha shpejt. Po ashtu, falënderoj edhe infermieren Qëndresa Qalaj, e cila si shqiponjë bart përkushtimin e përditshmërisë duke u munduar që të kujdeset për pacientët e tjerë.

Falënderoj, po ashtu infermierët: Shpend Rushiti, për atë që më dhanë forcë të ngrihem nga shtrati për herën e parë pas operacionit; Shukrije Kurti, për pastrimin e kujdesshëm dhe fashimin e plagës sime; Ramadan Zharanjani, për dhënien e terapisë më kujdes dhe përgjegjësi profesionale; infermieren Milikije për kujdesin dhe butësinë e fjalëve kurajoëse!

Për të shkruar për punën e kirurgëve dhe infermierëve nuk më duhet mjeshtëria groteske, mjafton ta përshkruaj punën e artë të tyre,

përkushtimin dhe trajtimin e dinjitetshëm që mora nga ata gjatë qëndrimit tim treditor në spital.

Tashmë merreni si postulat të vërtetuar se **“Madhështia njerëzore qëndron në folenë e shqiponjave shpëtimtare mantelbardhë në Repartin e Kirurgjisë së Spitalit të Përgjithshëm të Ferizajt!”**

Dhe, tashmë jam e bindur se, ata e kanë në duar çelësin e suksesit, falë bashkëpunimit dhe përkushtimit të tyre me përgjegjësi ndaj pacientëve, si dhe vetë profesionit.

Mirënjohje të pamasë,
**Vjollca Aliu**